# ﴿ الحكمة من تقبيل الحجر الأسود ﴾

« باللغة الألبانية »

محمد صالح العثيمين

ترجمة: دريتون ليكاي

2010 - 1431

islamhouse.com

***Pyetja:*** *A është urtësia e puthjes së gurit të zi – teberruki, kërkimi i begatisë përmes tij?*

***Përgjigja:***

Urtësinë prej tavafit e ka treguar Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) kur ka thënë:

*"Vërtetë tavafi rreth Qabes, ecja mes Safasë dhe Merves dhe gjuajtja e gurëve janë ligjësuar për të përmendur Allahun."*

Personi që bën tavaf - sillet rreth e rrotull shtëpisë së Allahut të lartësuar - ndjen në zemrën e tij prej madhërimit të Allahut që e bën atë ta përmend Allahun e lartësuar, kështu që veprat e tij sikurse ecja, aludimi me dorë, prekja apo puthja e gurit të zi si dhe prekja e këndit të Jemenit[1] bëhen me qëllim të përmendjes së Allahut dhe janë pjesë e adhurimit ndaj Tij.

Të gjitha adhurimet ndaj Allahut janë përmendje ndaj Tij – Dhikr në kuptimin e tyre të përgjithshëm. Ndërsa ajo që e flet me gjuhën e tij qoftë tekbir, dhikër dhe dua është e qartë se është prej dhikrit - përmendjes së Allahut.

Puthja e gurit të zi është adhurim – ibadet, pasi që njeriu e puth një gur me të cilin nuk e lidhë asgjë përveç se e puth atë në shenjë adhurimi ndaj Allahut dhe madhërimit të Tij, si dhe pasimit të Pejgamberit (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të).[2] Sikur që është vërtetuar nga udhëheqësi i besimtarëve, Umer b. Hattabi (Allahu qoftë i kënaqur me të) i cili ka thënë kur e ka puthur gurin e zi: *"Unë e di se ti je gur, nuk bën dobi e as dëm dhe mos ta kisha parë të Dërguarin e Allahut (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) duke të puthur nuk do të kisha puthur."*

---

[1] I cili është në drejtim të Jemenit.

[2] D.m.th. begatia e tij është në adhurimin dhe pasimin që e kryen myslimani kur e puthë atë, e jo që ai bën dëm apo dobi.

Ndërsa atë që e mendojnë disa injorantë se qëllimi prej kësaj është teberruki (kërkimi i begatisë[3]) përmes tij nuk ka bazë për këtë dhe është vepër e kotë dhe e papranuar.

Atë që e kanë përmendur disa zenadika[4] se tavafi rreth Qabesë është njësoj sikurse tavafi rreth varrezave të evlijave dhe se kjo është idhujtari, kjo nuk është e vërtetë dhe rrjedh si pasojë e ateizmit dhe armiqësisë që e kanë ndaj Islamit ngase, besimtarët nuk bëjnë tavaf rreth Qabesë vetëm se me urdhrin e Allahut. E çka veprohet me urdhër të Allahut ajo është adhurim ndaj Allahut të lartësuar.

A nuk e sheh se të bërit sexhde dikujt tjetër pos Allahut është shirk i madh, por kur Allahu i urdhëroi melekët t'i bëjnë sexhde Ademit, kjo sexhde ndaj Ademit është adhurim ndaj Allahut të lartësuar dhe lënia e të bërit sexhdes atij është llogaritur kufër.

Kështu që tavafi rreth Qabes është një prej adhurimeve më të mëdha dhe është një prej shtyllave të Haxhit, e haxhi është shtyllë e Islamit.

Mu për këtë, ai që bën tavaf rreth Qabes, kur vendi përreth është i qetë, ndjen kënaqësi dhe afërsi ndaj Allahut në zemrën e tij me të cilën i bëhet e qartë atij pozita dhe vlera e tavafit. E Allahut i drejtohemi për ndihmë."[5]

---

[3] Begatinë që e kërkojnë këta injorantë ka të bëjë me arritjen e dobisë dhe largimin e dëmit përmes gurit të zi dhe jo begatinë e adhurimit dhe pasimit.

[4] Njerëz që shfaqen si myslimanë për ta shkatërruar islamin nga brenda.

[5] Fetava El Akide të Shejh Muhamed b. Salih El Uthejmin, fq: 28,28.